# VENDIM
# Nr. 438, datë 8.6.2016

## PËR KRITERET DHE RREGULLAT E SHFRYTËZIMIT TË PYJEVE DHE TË SHITJES SË MATERIALIT DRUSOR E TË PRODHIMEVE TË TJERA PYJORE E JOPYJORE[1]

*(Ndryshuar me VKM nr.438, datë 17.5.2017)*

*(I përditësuar)*

Në mbështetje të nenit 100 të Kushtetutës, të pikës 5, të nenit 27, të ligjit nr. 139/2015, "Për vetëqeverisjen vendore", të pikës 10, të nenit 26, të ligjit nr.9385, datë 4.5.2005, "Për pyjet dhe shërbimin pyjor", të ndryshuar, dhe të neneve 3, pika 1, shkronjat "a" e "c", dhe 4, të ligjit nr.5/2016, "Për shpalljen e moratoriumit në pyje në Republikën e Shqipërisë", me propozimin e ministrit të Mjedisit, Këshilli i Ministrave

VENDOSI:

I. OBJEKTI DHE QËLLIMI

Objekti i këtij vendimi është përcaktimi i kritereve dhe rregullave të shfrytëzimit të pyjeve dhe të shitjes së materialit drusor e të prodhimeve të tjera pyjore e jopyjore, me qëllim plotësimin e nevojave të popullatës me dru zjarri dhe shëndetësimin e pyjeve, pa cenuar rregullat e vendosura nga ligji nr. 5/2016, "Për shpalljen e moratoriumit në pyje në Republikën e Shqipërisë".

II. PËRKUFIZIME

Për qëllim të këtij vendimi, termat e mëposhtëm kanë këto kuptime:

"Rigjenerim", procesi i sigurimit të gjeneratës së re të pyllit, i cili sigurohet në rrugë natyrale dhe/ose nëpërmjet ndërhyrjes me shfrytëzim selektiv (të përzgjedhur) të pyllit. Rigjenerimi dhe format e tij janë kritere bazë për përcaktimin e definicionit (përkufizimit) mbi origjinën e një pylli;

"Shëndetësim/prerje sanitare", procesi i trajtimit të pyllit nëpërmjet ndërhyrjeve me metoda teknike, duke eleminuar drurët, të cilët shfaqin shenja të dëmtimit (natyral dhe/ose artificial, të prekur nga sëmundje dhe/ose të dëmtuar për shkaqe natyrore) dhe duke garantuar vijimësinë e grumbullit, nëpërmjet drurëve të shëndetshëm.

III. KRITERET E SHFRYTËZIMIT DHE PROCEDURA

1. Trajtimi dhe shfrytëzimi i fondit pyjor publik/privat, me qëllim sigurimin e nevojave për ngrohje të banorëve të bashkive, rigjenerimin dhe shëndetësimin e pyjeve mbështetet në të dhënat e planeve të mbarështimit dhe inventarizimit të tyre dhe ka si bazë ngastrat e nënngastrat pyjore. Shfrytëzimi i fondit pyjor për këtë qëllim përmbledh ndërhyrjet dhe trajtimet silvikulturore në moshën e shfrytëzimit dhe kur është siguruar ripërtëritja natyrore.

2. Materiali drusor, që shfrytëzohet çdo vit nga fondi pyjor publik dhe privat, caktohet brenda mundësisë vjetore të shfrytëzimit e të trajtimit të pyjeve në ngastrat dhe nënngastrat, të përcaktuara në planet e mbarështimit apo inventarizimit.

3. Pas miratimit të sasisë së shfrytëzimit, struktura përgjegjëse për pyjet dhe kullotat në bashki miraton projektin tekniko-ekonomik të trajtimit apo shfrytëzimit të pyjeve, për të cilat garantohet zhvillimi i qëndrueshëm, efektiviteti ekonomik, mirëadministrimi dhe ruajtja e asortimentit dru zjarri.

4. Sasia e shfrytëzimit vjetor, pavarësisht nga nevojat e popullsisë për ngrohje, caktohet brenda mundësisë vjetore të shfrytëzimit, të përcaktuar në planet e mbarështimit të pyjeve shtetërore dhe privat, si dhe nga materiali drusor që rezulton nga realizimi i përmirësimeve pyjore nëpërmjet investimeve.

5. Shfrytëzimi i fondit pyjor kombëtar organizohet mbi bazën e vitit pyjor, i cili fillon më 1 tetor dhe përfundon në 30 shtator të vitit pasardhës.

---

[1] VKM nr.438, datë 8.6.2016 është botuar në Fletoren Zyrtare nr.136, 22 korrik 2016.
VKM nr.438, datë 17.5.2017 është botuar në Fleroren Zyrtare nr. 117, 23 maj 2017.

6. Bashkitë, brenda datës 30 prill të çdo viti, pasi vlerësojnë nevojat e komunitetit dhe enteve të tjera publike për dru zjarri, pa tejkaluar mundësinë e shfrytëzimit të pyjeve shtetërore dhe private, dërgojnë për miratim, në drejtorinë përkatëse, në Ministrinë e Mjedisit, kapacitetin dhe mundësinë vjetore të shfrytëzimit.

7. Ministri i Mjedisit, me urdhër të veçantë, miraton për çdo vit pyjor mundësinë vjetore të shfrytëzimit të pyjeve shtetërore dhe të pronarëve privatë për secilën bashki.

8. Shfrytëzimi dhe trajtimi i pyjeve nga bashkitë për sigurimin e nevojave për ngrohje, nxjerrja dhe magazinimi i tyre në sheshet e depozitimit, të përcaktuara paraprakisht, realizohet nga:

a) subjekte të licencuara, të kontraktuara nga bashkia, në bazë të legjislacionit në fuqi për prokurimin publik, me objekt prerjen e materialit drusor në këmbë (të paprerë) dhe transportin e tyre;

b) ndërmarrjet e specializuara, të ngritura pranë bashkisë.

9. Subjektet e përcaktuara në shkronjën "a", të pikës 8, përpara fillimit të shfrytëzimit duhet të pajisen me kopje kontrate, me procesverbal dorëzimi të ngastrave/nënngastrave, leje shfrytëzimi dhe vërtetim transporti.

10. Në çdo rast, struktura përgjegjëse për administrimin e pyjeve dhe kullotave në bashki i njofton degës së ISHMP-së kopjen e kontratës së lidhur, sipas shkronjës "a", të pikës 8, dhe/ose aktin e miratimit të shfrytëzimit të ndërmarrjes së specializuar, të ngritur pranë bashkisë, sipas shkronjës "b", të pikës 8.

11. Sasia e lëndës drusore së prerë, sipas pikës 8 më sipër, i dorëzohet bashkisë, e cila, më pas, e magazinon dhe e administron atë, sipas planifikimeve të miratuara paraprakisht nga drejtoria përkatëse, në Ministrinë e Mjedisit.

12. Pas marrjes në dorëzim të materialit drusor nga bashkia, shitja e tij në pikat e depozitimit bëhet sipas tarifave të përcaktuara në vendimin nr. 391, datë 21.3.2006, të Këshillit të Ministrave, "Për përcaktimin e tarifave në sektorin e pyjeve dhe të kullotave", të ndryshuar.

13. Transporti i lëndës drusore bëhet pas markimit me mënyrën dhe ngjyrën përkatëse, të miratuar nga bashkia, dhe shoqërohet me faturë dhe vërtetim transporti, sipas formatit dhe përmbajtjes së miratuar me urdhër të ministrit të Mjedisit.

14. Prodhimi i vërtetimeve të transportit, administrimi i tyre dhe pajisja e lëndës drusore me to kryhet nga bashkia.

15. Caktimi i ngastrave për t'u përshkuar me prerje ripërtëritëse/rigjeneruese, shënimi i drurëve me damkë dhe matja e tyre, përpilimi i listëdamkave, hartimi i projektit teknologjik dhe tekniko-ekonomik të trajtimeve për secilën ngastër pyjore, për prodhimin e druve të zjarrit, bëhet deri më 30 korrik të çdo viti.

16. Prerja e drurëve pyjorë në fondin pyjor kombëtar bëhet pas shënimit të tyre me damkë të veçantë nga specialistët e lartë të pyjeve (dega silvikulturë, i përgjithshëm, mbarështim-shfrytëzim). Shënimi i drurëve me damkë, si rregull, fillon mbas datës 15 maj dhe përfundon në datën 15 korrik.

17. Në pyjet trungishte prerja lejohet gjatë gjithë vitit, kurse në pyjet cungishte dhe shkurret, të cilat ripërtërihen me lastarë, lejohet nga 1 tetori deri në 31 mars të vitit pasardhës. Në rastet e vegjetacionit të vonuar, struktura përgjegjëse për pyjet dhe kullotat në bashki zgjat periudhën e prerjes deri në 15 prill, për zonat fushore, dhe deri në 30 prill, për zonat malore.

18. Me miratimin paraprak të ministrit, mbështetur në legjislacionin në fuqi për prokurimet ose me anë të ndërmarrjes së saj të specializuar, bashkia realizon pastrimin e mbeturinave drusore. Në raste të tilla, bashkia, nëpërmjet strukturave përgjegjëse për pyjet dhe/ose personave të licencuar, harton një studim mbi sasinë, cilësinë, kostot e përfitimet financiare dhe vendndodhjen e mbeturinave dhe e paraqet atë për miratim në Ministrinë e Mjedisit.

IV. CAKTIMI, DORËZIMI PËR SHFRYTË-ZIM I NGASTRAVE DHE NËNNGASTRAVE PYJORE

19. Para se të fillojë shfrytëzimin, subjekti i kontraktuar apo vetë ndërmarrja e specializuar e bashkisë kontrollon në vend ngastrën/nënngastrën dhe i paraqet me shkrim strukturës përgjegjëse për pyjet dhe kullotat në bashki vërejtjet për vëllimin drusor. Me urdhër të kryetarit të bashkisë ngrihet komisioni që verifikon vërejtjet dhe, kur ato qëndrojnë, ai urdhëron strukturën përgjegjëse për pyjet dhe kullotat

pranë bashkisë të bëjnë ndryshimet përkatëse.

20. Dorëzimi i ngastrës bëhet me pjesë te subjekti i kontraktuar, me procesverbal, dhe pas dorëzimit të kësaj pjese, struktura përgjegjëse për menaxhimin e pyjeve dhe kullotave në bashki, bën procesverbalin e kolaudimit provizor të saj. E njëjta procedurë vijohet edhe me pjesët e tjera, deri në kolaudimin përfundimtar të ngastrës/nëngastrës.

21. Deri në momentin e dorëzimit dhe kolaudimit përfundimtar të ngastrës/nënngastrës, ajo mbrohet nga dëmtimet dhe zjarret nga subjekti i kontraktuar apo nga ndërmarrja e specializuar, kur është kjo vetë duke e shfrytëzuar.

22. Kolaudimet provizore dhe ai përfundimtar bëhen nga struktura përgjegjëse për menaxhimin e pyjeve dhe kullotave në bashki, në prani të drejtuesit teknik të subjektit ose ndërmarrjes së specializuar të bashkisë.

V. RREGULLAT E SHFRYTËZIMIT

23. Subjekti i kontraktuar apo ndërmarrja e specializuar e bashkisë zbaton rregullat dhe kërkesat teknike, metodikat e procedurat për shfrytëzimin e ngastrave/nënngastrave, të cilat specifikohen në kontratën e lidhur mes palëve, si dhe zbaton kërkesat e skemës teknologjike të shfrytëzimit.

24. Struktura përgjegjëse për pyjet e kullotat në bashki monitoron mënyrën e shfrytëzimit dhe nxjerrjen e materialit drusor dhe, në rastin kur vëren shkelje, ndërhyn, duke kërkuar riparimin e tyre.

25. Me përfundimin e plotë të prerjes e nxjerrjes së materialit drusor dhe pas pastrimit të ngastrës/nënngastrës, subjekti ia dorëzon ngastrën/nënngastrën strukturës përgjegjëse për pyjet dhe kullotat në bashki.

26. Sigurimi i druve të zjarrit për ngrohje, nga banorët e fshatrave malore dhe në brendësi të pyjeve, kryhet edhe nëpërmjet mbledhjes (vlerësimit) të materialit drusor nga drurët e rrëzuar (shkulur e thyer) nga furtunat e zjarret dhe punimet e trajtimit rigjeneruese të pyllit, me rrallime e prerje sanitare e shëndetësimi, sipas projekteve të hartuara dhe vlerësimit paraprak në vëllim të materialit drusor. Projektet e hartuara miratohen nga Drejtoria e Mbrojtjes dhe Trajtimit të Pyjeve në Ministrinë e Mjedisit. Për plotësimin e nevojave të familjeve hartohet lista, në bazë fshati, nga administratorët e njësive bashkiake, miratohet nga drejtoria e shërbimit pyjor në bashki dhe, pas pagesës, sipas tarifave përkatëse në fuqi, bëhet plotësimi i nevojave.

VI. SHITJA E MATERIALIT DRUSOR

27. Shitja e materialit drusor të pyjeve publike, me qëllim ngrohjen e popullsisë, bëhet vetëm nga bashkitë, drejtpërsëdrejti te popullata apo enti shtetëror, ndërkohë që transporti i lëndës drusore për ngrohje mund të realizohet nëpërmjet të kontraktuarit të saj, nga venddepozitimi deri në destinacionin e blerësit.

28. Shitjes i nënshtrohet dhe materiali drusor i sekuestruar. Në këtë rast, procesverbali i sekuestrimit është pjesë e dokumentacionit të shitjes.

29. Në rast se nga shfrytëzimi i pyjeve publike të territorit të një bashkie ka tepricë prodhimi të materialit drusor, pas plotësimit të nevojave të banorëve të saj dhe enteve të tjera publike, që veprojnë në të, bashkia këtë tepricë ua shet bashkive të tjera të vendit, referuar kërkesës së këtyre të fundit.

VII. KONTRATAT EKZISTUESE PËR SHFRYTËZIMIN E FONDIT PYJOR PUBLIK /PRIVAT

30. Subjektet që kanë fituar me ankand të drejtën e shfrytëzimit të ngastrave/grup-ngastrave, me dhe pa rrugë autopyjore, dhe kanë ende kontrata të vlefshme me Ministrinë e Mjedisit apo drejtoritë e shërbimit pyjor, kanë të drejtën e shfrytëzimit të tyre deri në prerjet përfundimtare, pas rinegocimit të tyre me bashkinë, në territorin administrativ të së cilës ndodhet objekti i kontratës, në funksion të shkronjave "a" e "c", të pikës 1, të nenit 3, të ligjit nr.5/2016, "Për shpalljen e moratoriumit në pyje në Republikën e Shqipërisë". Shfrytëzimi i ngastrave/grup-ngastrave bëhet vetëm me qëllim shëndetësimin e pyjeve, pastrimin e mbeturinave dhe për plotësimin e nevojave të banorëve të bashkive dhe enteve të tjera për dru zjarri.

31. Koha e pezullimit të kontratave, që nga hyrja në fuqi e ligjit nr. 5/2016, "Për shpalljen e moratoriumit në pyje në Republikën e Shqipërisë", dhe deri në rinegocimin, për pasojë rilidhjen e tyre

me bashkitë, do të shtyjë afatin e përfundimit të kontratës ekzistuese për aq kohë sa është periudha e ndërprerjes (pezullimit).

32. Këstet e pagesës sipas kontratave, të lidhura me Ministrinë e Mjedisit dhe me ish-drejtoritë e shërbimit pyjor, të cilat nuk janë likuiduar pas hyrjes në fuqi të ligjit të moratoriumit, likuidohen menjëherë pas lidhjes së kontratave të rinegociuara me bashkitë, në llogaritë bankare të këtyre të fundit.

VIII. RREGULLAT E SHFRYTËZIMIT DHE TË SHITJES SË PRODUKTEVE JO-PYJORE

33. Grumbullimi nga pylli i prodhimeve të dyta pyjore, si rrënjë shqope, mareje, bushi etj. dhe i boçave të pishës realizohet nga bashkia, me anë të një subjekti të licencuar, të kontraktuar, referuar legjislacionit në fuqi për ankandet publike.

34. Përpara shpalljes së procedurës së ankandit, bashkia harton dhe miraton projektin tekniko-ekonomik që do t'i nënshtrohet procedurës së konkurrimit.

35. Subjektet e përcaktuara në pikën 29, më sipër, përpara fillimit të shfrytëzimit duhet të pajisen me kopje kontrate, me procesverbal dorëzimi të ngastrave/nënngastrave, leje shfrytë-zimi dhe vërtetim transporti.

36. Në raste emergjente, dëmtimesh nga katastrofat natyrore e zjarret, pavarësisht moshës së pyjeve, bashkia zhvillon edhe ankande të tjera, pas miratimit me urdhër të ministrit të Mjedisit.

IX. DISPOZITA TË FUNDIT

37. Planifikimi i mundësisë vjetore të shfrytëzimit të pyjeve, damkimi i drurëve pyjorë dhe trajtimi e shfrytëzimi i pyjeve në të gjitha fazat realizohet në përputhje më kërkesat e legjislacionit në fuqi për pyjet dhe atij për inspektimin dhe janë objekt i inspektimit të Inspektoratit Shtetëror të Mjedisit dhe Pyjeve.

38. Në rastet kur bashkia nuk i plotëson nevojat e komunitetit të saj me lëndë drusore, ajo gëzon të drejtën e plotësimit të tyre nga fondi pyjor privat, sipas dispozitave ligjore të ligjit nr. 7850, datë 29.7.1994, "Kodi Civil i Republikës së Shqipërisë", të ndryshuar, por procesi i shfrytëzimit të këtij fondi, deri në shitjen e produktit te komuniteti apo entet e tjera, realizohet nga bashkia, sipas përcaktimeve të pikës 8, të këtij vendimi.

39. Dokumentacioni teknik për shfrytëzimin e pyjeve dhe formati i tij është i unifikuar. Ai hartohet nga Ministria e Mjedisit, miratohet me urdhër të ministrit dhe u njoftohet bashkive brenda 30 ditë, nga hyrja në fuqi e këtij vendimi.

40. Vendimi nr. 394, datë 21.6.2006, i Këshillit të Ministrave, "Për kriteret dhe rregullat e shfrytëzimit të pyjeve dhe shitjes së materialit drusor e prodhimeve të tjera pyjore e jopyjore", të ndryshuar, dhe vendimi nr. 22, datë 9.1.2008, i Këshillit të Ministrave, "Për përcaktimin e procedurave dhe kritereve të administrimit të pyllit komunal", shfuqizohen me hyrjen në fuqi të këtij vendimi.

41. Ngarkohen Ministria e Mjedisit dhe bashkitë për zbatimin e këtij vendimi.

X. DISPOZITA KALIMTARE

42. Në rastet e mungesës së planeve të mbarështimit dhe inventarizimit të pyjeve, përpara miratimit të mundësisë vjetore të shfrytëzimit *për vitin 2017*, strukturat përgjegjëse për pyjet dhe kullotat në bashki të rishikojnë planin e mbarështimit dhe inventarizimit që disponojnë ose hartojnë studime pjesore për ngastrat që do të shfrytëzohen.

43. Vlerësimi e dërgimi për miratim i nevojave të komunitetit dhe enteve të tjera publike për dru zjarri, nga ana e bashkisë, në përputhje me pikën 6 të këtij vendimi, vetëm për vitin 2016, do të realizohet brenda datës 30 korrik 2016.

44. Caktimi i ngastrave për t'u përshkuar me prerje ripërtëritëse/rigjeneruese, shënimi i drurëve me damkë dhe matja e tyre, përpilimi i listdamkave, hartimi i projektit teknologjik dhe tekniko-ekonomik i trajtimeve për secilën ngastër pyjore, për prodhimin e druve të zjarrit, në përputhje me pikën 15, të këtij vendimi, vetëm për vitin 2016, do të realizohet brenda datës 15 shtator 2016.

45. Shënimi i drurëve me damkë, përpara prerjes së tyre, në përputhje me pikën 16, të këtij vendimi, vetëm për vitin 2016, do të realizohet brenda datës 15 shtator 2016.

46. Subjektet, të cilat, referuar aktverifikimeve të lëshuara nga Inspektorati Shtetëror i Mjedisit dhe Pyjeve, zotërojnë lëndë drusore të prerë përpara hyrjes në fuqi të ligjit nr. 5/2016, "Për shpalljen e

moratoriumit në pyje në Republikën e Shqipërisë", si dhe ata që do të zotërojnë lëndë drusore të prerë në zbatim të kontratave të rinegociuara dhe rilidhura, në përputhje me pikën 30 të këtij vendimi, pajisen me vërtetim transporti, referuar pikës 14 të këtij vendimi, vetëm për qëllim të shëndetësimit të pyjeve, pastrimit të mbeturinave dhe të furnizimit me dru zjarri.

47. Shfrytëzimi dhe trajtimi i pyjeve nga bashkitë, për vitin 2016, me qëllim sigurimin e nevojave për ngrohje, realizohet nga subjekte të licencuara, të kontraktuara nga bashkia, në bazë të legjislacionit në fuqi për ankandet me objekt prerjen e materialit drusor në këmbë (të paprerë), transportin dhe shitjen e tyre te bashkitë, entet publike dhe konsumatorët familjarë.

Ky vendim hyn në fuqi pas botimit në Fletoren Zyrtare.

ZËVENDËSKRYEMINISTRI
**Niko Peleshi**